***Pyetja:***

Unë jam e krishtere por, nuk besoj në fenë time dhe kam besuar në Allahun dhe të Dërguarin e Tij si dhe dëshiroj të agjëroj Ramazanin por, unë ende jam e krishterë kështu që a ka mundësi ta agjëroj atë? Unë nuk di si të bëhem myslimane edhe pse e ndjej në zemrën time mirëpo mendoj se kjo nuk mjafton.

***Përgjigja:***

E lusim Allahun ta hap gjoksin tënd për Islamin.

Oj e mençur, të gjitha adhurimet nuk i pranon Allahu vetëm se nëse ndërtohen mbi besim të drejtë dhe fe të shëndoshë.

Ajo çka është me rëndësi – dhe për ty është më e rëndësishmja në tërësi- është që të fillosh me hapin e drejtë e që është hyrja e jote në Islam.

E pas kësaj e kryen namazin dhe agjërimin, lexon Kuran dhe i kryen adhurimet e tjera e me këtë hapet gjoksi yt.

Hyrja jote në Islam nuk është punë e vështirë nuk ka nevojë prej teje vetëm se ta shqiptosh shehadetin : ***"Eshhedu En LA Ilahe Il-lAllah ve Eshhedu En-ne Muhammeden Resulull-llah."***

Prezenca e ndjenjës tek ti për hyrjen në Islam është shenjë e mirësisë për këtë ti duhesh të merr hapin e fundit dhe këtë me një vendim të prerë mbi të cilin do të ndërtohet lumturia jote në këtë dhe botën tjetër.

Ti duhesh punosh për atë që është shkak për shpëtimin tënd. Mos u vono e as mos prit, ngase treni i jetës ecën dhe njeriu nuk e dinë se ku do ta ndalë ky tren. E treni nuk ndalet vetëm se në periudhën e parë të Ahiretit. Atje nuk mjafton pendimi e njeriu shpreson sikur të kthehet në këtë botë të besoj dhe të punoj mirë.

Zoti ynë i lartësuar ka thënë në Librin e Tij të cilin ua ka zbritur myslimanëve:

*"E kur ndonjërit prej tyre i vjen vdekja, ai thotë: "O Zoti im, më kthe. Që të bëj vepra të mira e të kompensoj atë që lëshova!" Kurrsesi, (Kthim nuk ka) e kjo është vetëm fjalë që e thotë ai, e ata kanë para tyre një perde (distancë periodike) deri në ditën kur ringjallen."* (El Muminun: 99 -100)

Dhe ka thënë gjithashtu:

*"E sikur t'i shihje ata kur janë ndalur pranë zjarrit e thonë: "Ah sikur të ktheheshim (në dynja), të mos gënjejmë faktet e Zotit tonë e të bëhemi nga besimtarët!"* (El Enam: 27)

Dhe ka thënë qoftë i Lartësuar:

*"Po për ata që nuk besuan është zjarri i Xhehenemit. Ata as nuk gjykohen që të vdesin (të rehatohen) e as nuk u lehtësohet ndëshkimi. Kështu e ndëshkojmë secilin që është shumë i pabesim. Dhe ata do të klithin aty: "O Zot ynë, nxirrna e të bëjmë vepra të mira, e jo si ato që i bënim!" Po a nuk u dhamë juve jetë aq sa që ai ka dashur të mendojë, ka mundur të mendojë gjatë asaj kohe, madje juve u ka ardhur edhe pejgamberi, pra shijoni, se për zullumqarët nuk ka ndonjë ndihmëtar."* (Fatir: 36 -37)

E lusim Allahun të frymëzojë udhëzimin tënd dhe të jep sukses në atë që është e mirë për ty në këtë dhe botën tjetër.

